# STATUTI
I
# Kishës Orthodhokse Autoqefale Kombëtare të Shqipërisë



KORÇË

Shtyp. & Libraria **Dhori Koti** Korçë

1923

# STATUTI I KISHES ORTHODHOKSE AUTOQEFALE KOMBETARE TE SHQIPERISE.

Nyja I. Kisha Orthodhokse Autoqefale Kombëtare e Shqipërisë pjes' e pa ndarë e së shenjtës Kishë të përgjithëshme e Apostolike të gjithë Orthodhoksëve, përbëhet prej tërë banorëve të Shtetit Shqipëtar që i besojnë Krishtit edhe pohojnë simbollin e Shenjtë të fesë (To simvolion tis pisteos), dhe pranon gjithë sa pranon Kisha e Shenjtë e Krishtit Orthodhokse Lindore, Themelonjësi dhe Krye e së cilës është Zoti dhe Perëndia jonë Jesu Krisht.

Kjo Kishë sundohet prej Epishkopesh kanonike dyke ruajtur pa



ndryshim si dhe gjithë Kishat e tjera orthodhokse të Krishtit, Kanonet e Shenjta Apostolike e Sinodhike si dhe gojë dhënat e Shenjta (ieras paradhosis).

Nyja II. Në Shtetin Shqipëtar paria më e lartë Kishëtare do të jetë Sinodhi i përherëshme i përbërë prej Peshkopësh Kanonike nënë Kryesin' e një Mitropoliti.

Ky Sinodh do të ketë titullin„ „Sinodh i Shenjtë i Kishës Orthodhokse Autoqefale Kombëtare të Shqipërisë," dhe do të qëndrojë në Kryeqytet.

Nyja III. Kisha Orthodhokse Autoqefale Kombëtare e Shqipërisë, gjer sa të mbarchen gjith sa përmbleth Nyja e II-të do të sundohet përkohësisht prej një Këshille të përbërë

prej 4 Klerikësh dhe 4 Llaikësh nënë Kryesin' e një Kleriku që do të ketë titullin: — Kryetari i Këshillës së lartër sundimtarë të Kishës Orthodhokse Autoqefale Kombëtare të Shqipërisë.

Kjo Këshillë do të qëndrojë në Korçë dhe do të ketë vulën e vet me kryqin në mest, me dy dega dafine për anësh e rrotull shkronjat: Këshilla e Lartë e Kishës Orthodhokse Autoqefale Kombëtare të Shqipërisë dhe viti 1922.

Nyja IV. Anëtarët Klerikë të Këshillës së përzjerë do të jenë ipso facto Zëvëndësit e rregullshim të qendrave të Mitropolivet të Korçës, të Beratit, të Durrësit dhe të Gjinokastrës të emëruar nga Kongresi.

Kryetar' i këshillës së përzjerë



dhe Llaikët do të zgjidhen prej Kongresit.

Nyja V. Këshilla e Lartë do të hynjë në marëveshje (negociata) me Patriarhinë e Shenjtë Ikumenike, dhe në nevojë me Patriarhit' e tjera e me Kishat Autoqefale Orthodhokse për njohjen e Kishës s' onë zyrtarisht si bijë dhe motër kishë Orthodhokse Autoqefale.

Nyja VI. Këshille e Lartë do të përkujdeset për të sjellë brënda në 2 vjet të paktën 2 Epishkopë Kanonike Shqipëtarë të pëlqimit' e saj nga Patriarhia Ikumenike ose nga *K*ishat e tjera motra.

Nyja VII. *K*ëshilla e Lartër do të kontrollonjë dhe do të rregullonjë gjithë pasurit e *K*ishavet, të Monastirevet, e pasuri të lëna për qëllim mirëbërësie.

Nyja VIII. Anëtarë klerikë të Këshillës së Lartë, të pshtetur në të drejtën KANONIKE edhe në rregulloret në fuqí të Kishës së madhe, do të kenë gjithë ato të drejta që ka një Sinodh.

Sa për administratën e për të zgjedhurit e Epishkopëvet, kjo punë i lihet anëtarëve llaikë të bashkuar me anëtarët klerikë.

Nyja IX. Epishkopët që kanë për të ardhur do të jenë ipso-juro anëtarë të Këshillës së Lartë passi të bëjnë be përpara Këshillës së Lartë Kishëtare, me këtë mënyrë: — Betohem me ndërgjegje Kryepriftërore përpara Perëndisë se do të jem besnik i Shtetit Shqipëtar dhe Statutit tij dhe Kishës Orthodhokse Autoqefale Kombëtare të Shqipërisë dyke rruajtur kur do herë ligjat e Shtetit dhe Kanonet Apostolike e Sinodhike të Kishës së Madhe Orthodhokse.



Këta Epishkopë do të vendosen në për ato epishkopata ku e shef në udhë Këshilla e Lartë Kishëtaer.

Nyja X. Gjuha e Kishës është Shqipja, po me qënë se disa nga Kleri e nga horet nuku janë stërvitur në gjuhën Kishëtare dhe me anën tjetërë na mungojnë mjetet e duhura, u-epet e drejta të vazhdojnë mësbimin në gjuhën e gjertanishme, dyke u-përkujdesur me sa është e mundur të këndojnë në gjuhën e Kishës këto: - Paqesoret (ta irinika) të cilat përmbledhin dhe lutjet për Shtetin e për kishën. 2 Ungjillin, Apostolin dhe predikimet nër to. 3 Atí ynë dhe sa munt të shtojnë me kohë.

Nyja XI. Qëshilla e lartë kishëtare do të bashkonjë me epishkopatat më të afërmet të gjitha ato vise që mbeten brenda kufirit të Shtetit Shqipëtar e që kanë qënë pjesë Mitropolirash të tjera të mbetura jashtë kufirit.

Nyja XII. Pagat mujore të kryetarit këshillës lartë kishëtare, të anëtarëve, të shkronjësvet dhe të personelit tjatër të nevojshëm, si dhe të prishurit e zyravet që do ketë kjo këshillë do ikonomisen dhe do të caktohen si pas një rregulloreje të veçantë.

Nyja XIII. Librat Shqipe kishëtare që janë përdorur gjer më sot do të përdoret prapë gjer sa të trajtohet Sinodhi Epishkopal, i cili do të vendosë për vazhdimin e përdorimit të tyre.



Këto libra do të kenë vulën e këshilës së lartër kishëtare. Librat e reja që do munt të botohen gjer sa të trajtohet Sinodhi, këto do të përdoren me qëllimin e përkohëshëm të këshillës se lartë kishëtare.

Nyja XIV. Ky Statut, përveç nyjave 1 dhe 2 do të jetë në fuqi gjer sa të trajtohet Sinodhi Episkopal, i përbërë prej katër (4) Epishkopësh që brenda tre muajsh do të mbledhë Asamblenë kishëtare dhe do të bënjë Statutin e përhershëm mi bazën e popullësis dyk' e ju mbështetur një rregulloreje të posaçme për zgjedhje.

Statuti u-këndua përpara Kongresit u-pëlqye dhe u-nënëshkrua.

Berat 4 17 Shtator 1922 (një zet e dy)

| | |
|---|---|
| *Delegatët e Korçës* | *Delegatët e Pogradecit* |
| *Ikonom P. Josif* | *At Vasil Marko* |
| *Dh. Haviari* | *Thanas P. Kerxhalli* |

*Del. e Bilishtit-*
*At Jorgji*
*Anastas Çekrezi*
*Del. e Leskovikut.*
*At Vangjel Çamçe*
*Thoma K. Prifti*
*Del. e Beratit.*
*P. Kona*
*Dh. Tutulani*
*Delegatët e Fierit.*
*Lon Xoxë*
*Dh. Kilica*
*Del. e Durrësit.*
*Arhi. V. Xhuvani*
*G. Manushi*
*Del. e Tiranës.*
*Papa Simoni*
*Mark Hobdari*
*Del. e Shpatit.*
*Taqi Buda*
*Dhi. Paparistja*
*Del. e Gjinokastrës.*
*Dr. Stathi Kondi*

*Del. e Kolonjës.*
*Oshenar Sofron S.Borova*
*Dhimitri Petro Nini*
*Del. e Përmetit.*
*Dr. Stathi Koni*
*V. Zoto*
*Del. e Vlorës.*
*Jan S. Shkrami*
*Tol S. Arapi*
*Delegatët e Lushnjës.*
*Llazar Boza*
*Tun Gjergji*
*Del. e Kavajës.*
*Pal Xhumari*
*A. Ikonom.*
*Del. e Elbasanit.*
*Vasil Llapushi*
*Simon Shuteriqi*
*Del. e Dibrës.*
*Arhit K. Paftali*
*Për L.Nishku,K.Paftali*
*Del. e Libohovës.*
*Spiro Kati*



*Del. e Shkodrës,*
*Risto Gjyrbabiq*
*Për Gjiko Nokoliq*
*Kryetari*
*Ikonom P. Josif.*
*Nën-Kryetari*
*Pal Xhumari.*

*Dël. e Dëlvinës.*
*Për K. Thoma,*
*S. Kondi*
*Sekretarët*
*Dhimitri Petro Nini*
*V. Llapushi*
*Komisari*
*H. Theodhos.*

*Përfaqësonjësi i Prefekturës*
*Llazar Puli*